# SHEFATI (NDËRMJETËSIMI)

**Përkufizimi:**

Gjuhësisht, fjala arabe *shefa'a* (شفاعة), e cila në shqip do të thotë *ndërmjetësim* rrjedh nga folja *shefe'a / jeshfe'u* (شفع يشفع), që ka kuptimin *ta bësh një gjë çift*, kurse çifti është e kundërta e tekut.

Ndërsa, në terminologjinë fetare fjala *shefa'a* domethënë *ndërmjetësim për të mirën e një tjetri a për ta larguar një të keqe nga ai*.

**Llojet e ndërmjetësimit:**

1. Ndërmjetësim i mohuar (شفاعة منفية).
2. Ndërmjetësim i vërtetuar (شفاعة مثبتة).

**Ndërmjetësimi i mohuar:**

Ky është ndërmjetësimi që kërkohet nga dikush tjetër pos Allahut për ato gjëra që mund t'i bëjë vetëm Allahu i Madhëruar.

**Argument për këtë e kemi fjalën e Allahut:**

﴿ يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُوٓاْ أَنفِقُواْ مِمَّا رَزَقۡنَٰكُم مِّن قَبۡلِ أَن يَأۡتِيَ يَوۡمٞ لَّا بَيۡعٞ فِيهِ وَلَا خُلَّةٞ وَلَا شَفَٰعَةٞۗ وَٱلۡكَٰفِرُونَ هُمُ ٱلظَّٰلِمُونَ ٢٥٤ ﴾

**﴾O besimtarë! Jepni pa u kursyer nga të mirat që ju kemi dhënë Ne, para se të vijë Dita (e Gjykimit) në të cilën nuk ka shit-blerje, as miqësi, as ndërmjetësi! Jobesimtarët janë keqbërësit e vërtetë.﴿**[1]

**Ndërmjetësimi i vërtetuar:**

Ky është ndërmjetësimi që kërkohet nga Allahu.

**Kushtet e këtij ndërmjetësimi:**

1. Që ta ketë lejen nga Allahu për të ndërmjetësuar.

[1] Sureja el-bekare, 254.

2. Që të jetë i kënaqur Allahu me ndërmjetësuesin dhe me atë për të cilin bëhet ndërmjetësimi.

**Argument për këtë e kemi fjalën e Allahut:**

﴿ مَن ذَا ٱلَّذِى يَشۡفَعُ عِندَهُۥٓ إِلَّا بِإِذۡنِهِۦۚ ﴾

**﴾Kush mund të ndërhyjë tek Ai për ndokënd pa lejen e Tij?﴿**[2]

Po ashtu, edhe fjalën:

﴿ وَكَم مِّن مَّلَكٖ فِي ٱلسَّمَٰوَٰتِ لَا تُغۡنِي شَفَٰعَتُهُمۡ شَيۡـًٔا إِلَّا مِنۢ بَعۡدِ أَن يَأۡذَنَ ٱللَّهُ لِمَن يَشَآءُ وَيَرۡضَىٰٓ ٢٦ ﴾

**﴾Sa engjëj ka në qiej, ndërmjetësimi i të cilëve nuk bën asnjë dobi, veçse pasi të japë leje Allahu, për kë të dojë e të pëlqejë Vetë!﴿**[3]

**Vendimi për ndërmjetësimin që kërkohet nga i gjalli për diçka që ka mundësi ta bëjë:**

1. Në qoftë se kërkon ndërmjetësim nga një njeri i gjallë për diçka të lejuar dhe që ka mundësi ta bëjë, atëherë ky ndërmjetësim është i lejuar, madje është prej ndihmës së ndërsjellë të besimtarëve në punë të mira.

2. Mirëpo, në qoftë se kërkon ndërmjetësim nga ai për diçka që mund ta bëjë vetëm Allahu, atëherë ky ndërmjetësim është shirk.

---

[2] Sureja el-bekare, 255.

[3] Sureja en-nexhm, 26.

